# Vendimi mbi leximin e librave rreth interpretimit të ëndrrave dhe mbështetja në to për interpretim

Burimi: Tema prezantuese selefije mbi interpretimin e vegimeve dhe ëndrrave
Autorë: Shejh Ebu Ubejde Meshhur bin Hasan Aal Selman dhe Shejh Ebu Talha Umer bin Ibrahim Aal AbduRrahman
Salafimanhaj.com

Konkluzioni i arritur këtë është se leximi i librave rreth "interpretimit të ëndrrave" dhe mbështetja në to e pastaj ofrimi i kësaj njerëzve si interpretim (të ëndrrave) pa pasur dije rreth këtij arti, s'është e lejueshme në legjislacionin hyjnor. Kjo për shkak të dëmit që do t'u shkaktohej njerëzve të thjeshtë dhe besimeve të tyre, prandaj dijetarët e kanë dokumentuar këtë. Në *Sherh Zerruk ala Risaleh*, vëll.2, f.420, përmendet:

> "I qe thënë Malikut:'A interpretohet ëndrra nga ai që s'ka dije?' Malik u përgjigj:'A luhet me pejgamberllëk?!', pastaj ai përmendi hadithin e lartpërmendur".

Shejh Ali es-Se'idij tha në *Hashijet ala Sherh Kifajet it-Talib ir-Rabbanij li-Risaleh ibn ebi Zejd el-Kejreuani*, vëll.2, f.465:

> "Nuk është e lejueshme të interpretohen ëndrrat thjesht duke iu referuar librave të interpretimit të ëndrrave siç bëhet në ditët e sotme. Kjo është haram, sepse interpretimi ndryshon me njerëzit e ndryshëm, me rrethanat, me kohët e me llojet e atyre që shohin ëndrrat".

Ahmed bin Ghunejm en-Nefraui tha në *el-Feuakih ed-Dauanij*, vëll.2, f.457:

> "Nuk është e lejueshme të interpretohen ëndrrat thjesht vetëm nëpërmjet këqyrjes në librat e interpretimit të ëndrrave siç bëjnë disa injorantë. Kjo është haram, sepse interpretimi ndryshon me njerëz të ndryshëm, me gjendjet, me kohët dhe me llojet e atyre që i shohin ëndrrat. Pra, shkenca e saj është ekzakte, meqë kërkon dije shtesë rreth afrisë së ndërsjellë".

Në *Sherh Ekreb ul-Mesalik*, vëll.5, f.285, nga shejh ed-Derdir:

> "Shkenca e interpretimit të ëndrrave nuk merret nga librat siç ndodh me disa njerëz të cilët i përdorin interpretimet e (që i vishen) Ibn Sirinit. Është haram të interpretohet bazuar në këtë, sepse duhet kuptuar gjendjet, kohët, të kihet intuitë (*firaseh*) dhe të njihet semantika"[1].

Ibrahim el-Adham tha në *Tefsir ul-Ehlam*, f.220-221, kur përshkroi punimet e njohura mbi interpretimin e ëndrrave:

> "Kjo (mbështetja në librat e këtilla të popullarizuara) është një metodë naive, meqë kjo varet nga interpretimet fikse e të ngurta. Shembull i kësaj është: Në librat e interpretimit të ëndrrave, të cilat janë përhapur tek njerëzit dhe në raftet e librarive, dhe që pothuaj gjenden në çdo shtëpi, gjejmë nën shkronjën e alfabetit fjalë që nisin me atë shkronjë, siç është nën shkronjën *elif*: *Erneb* (lepur), *Esued* (zi), *Esed* (luan), dhe më pas këto libra të interpretimeve thonë:'Nëse një lepur shihet në ëndërr, kjo simbolizon shumë fëmijë. Nëse shihet e zeza në ëndërr, kjo simbolizon shqetësim dhe vështirësi. Dhe nëse një luan shihet në ëndërr, kjo simbolizon trimërinë e atij që e sheh" dhe gjëra të ngjashme.
>
> Kjo metodë është e pavlerë dhe s'mund të jetë metodë e shëndoshë për interpretimin e ëndrrave. Sepse si trimi, ashtu edhe frikacaku mund të shohë një luan në ëndërr; pra, si mund të përshkruajmë një frikacak me trimëri vetëm pse ai sheh një luan në ëndërr?! Një i sëmurë mund të shohë të zezën në ëndërr dhe librat e popullarizuara të ëndrrave mund ta interpretojnë këtë si vdekje ose shqetësim të personit, kurse një person tjetër, po ashtu, mund të shohë të zezën në ëndërr dhe të fitojë kopshte dhe ara të shumta! Pra, ku është vërtetësia në këto libra?

---

[1] El-Ghumari e transmetoi këtë në *er-Ru'jeh*, f.47-48 nga et-Tazij (rahimehullah) në *Sherh ur-Risaleh* dhe tha:

> "Nëse thuhet:'Nëse personi këqyr në degët e asaj që është punuar lidhur me interpretimet e ëndrrave, siç është ajo nga Ali bin ebi Talib el-Kejreuani dhe të tjerët, do të gjejë një tekst lidhur me atë çfarë ka parë dhe përgjigje për të!', atëherë atij duhet t'i thuhet: Kjo është sikurse rasti i atij që pason verbazi në çështjet anësore të sheriatit, i cili këqyr një tekst lidhur me një çështje dhe përgjigjen e saj dhe, megjithëkëtë, gabon në të kuptuarit e asaj çfarë sheh".

Ai e komentoi këtë thënie:

> "Bazuar në këtë, kushdo që këqyr në librat e interpretimit të ëndrrave dhe gjen se, me gjasë, nuk do të gabojë në atë çfarë lexon, atëherë është e ndaluar për të që ta interpretojë ëndrrën sipas asaj si e sheh ai".

> Çdo personi duhet t'i interpretohet ëndrra bazuar në gjendjen e tij/saj, statusin, si dhe situatën mjekësore, psikologjike, shoqërore e ekonomike të tij. Gjithashtu, duhet bazuar në vendin, në kohën dhe në moshën.
>
> Ëndrrat e femrave, ndërkaq, duhet të interpretohen ndryshe nga ato të burrave dhe të fëmijëve. Ajo çfarë shpjeguam këtu është cektësia dhe kotësia e këtyre librave të interpretimeve të ëndrrave. Këto lloj librash të interpretimeve, të cilat botohen e shiten, janë mjaft të popullarizuara në shoqëritë e ndryshme. Këto janë librat më të kërkuara nëper panairet e librave apo në librari, dhe këto libra botohen thjesht vetëm sa për përfitime materiale"[2].

Shejh Uthejmin (rahimehullah), gjithashtu, ka kontribuar në këtë temë të rëndësishme. Ai qe pyetur, siç gjendet në *Fetaua Nurun ala'd-Derb*, vëll.2, f.483-484:

> "Kam një pyetje rreth vërtetësisë së librave rreth interpretimeve të ëndrrave, siç është libri *Tefsir ul-Ehlam* (Interpretimi i Ëndrrave) nga Ibn Sirin, sidomos mbasi ëndrrat kanë të bëjnë me çështjen e furnizimit (riskut), të mirës dhe të keqes. Pra, si është vendimi mbi të besuarit në këto libra dhe trajtimin e tyre, duke pasur parasysh se këto përmbajnë ajete Kuranore dhe hadithe nga pejgamberi (salallahu alejhi ue selam)?"
>
> Përgjigje nga Imam Uthejmin (rahimehullah):
>
> "Këshilloj vëllezërit e mi muslimanë që të mos u referohen e as t'i studiojnë këto libra, sepse ato s'janë shpallje, por janë mendime që ose mund të jenë të sakta, ose të gabuara. Veç kësaj, ëndrrat mund të ndryshojnë në realitetin e tyre varësisht nga ai që i sheh, nga koha dhe nga vendi. Kështu, nëse shohim ëndrra që kanë imazhe të veçanta, kjo s'do të thotë se çdo herë që shohim këtë imazh ka interpretim të njëjtë si në herën e parë, pra, kjo ndryshon.
>
> Nëse kështu qëndron puna, këshilloj vëllezërit e mi që as të mos binden nga këto libra e as të mos u referohen atyre, dhe them: nëse një person sheh ëndërr, ai duhet të kërkojë udhëzim nga ajo çfarë bënte pejgamberi (salallahu alejhi ue selam). Kështu, nëse ai sheh një ëndërr të mirë të cilën e do, atëherë interpretimi i saj është i mirë dhe ai duhet ta informojë për të personin që e do. Për

---

[2] Krahaso këtë me atë çfarë gjendet në gazetën *el-Meured*, vëll.20, f.28-30, 1413H.

shembull, nëse e sheh dikë të të thotë:'Përgëzime për Xhenetin', apo të ngjashme me këtë, rreth kësaj duhet të njoftohen ata që ti i do. Nëse sheh diçka që nuk e pëlqen, thuaj 'Kërkoj shpëtim te Allahu nga Shejtani dhe nga e keqja e asaj çfarë pashë' dhe të mos i tregojë kurrkujt për të, qoftë një interpretuesi, qoftë tjetërkujt. Po ashtu, mbasi ta shohë atë, duhet të flejë në anën tjetër, derisa të zgjohet. Nëse personi bën atë çfarë instruktoi i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selam) të bëhet me të parë diçka të papëlqyeshme, atëherë ajo, me lejen e Allahut, s'do ta dëmtojë. Për këtë arsye, sahabët shihnin ëndrra që nuk i pëlqenin dhe të cilat i shqetësonin ata, dhe pastaj i Dërguari i Allahut (salallahu alejhi ue selam) ua përmendi hadithin atyre (për të mos treguar ëndrrat e këqija). Sahabët silleshin në përputhje me udhëzimin e të Dërguarit të Allahut (salallahu alejhi ue selam) dhe ishin të mbrojtur nga e keqja".

Shejh Feuzan (hafidhahullah) qe pyetur:

"Dija mbi interpretimin e ëndrrave është një talent me të cilin Allahu e bekon kë të dojë nga robërit e Tij. Allahu e bekoi pejgamberin Jusuf (alejhi selam) me këtë dije dhe ka libra të shumta që janë punuar në këtë temë. Shpresojmë të përfitojmë nga librat më të mirë në këtë temë dhe nga punimet më të besueshme".

Përgjigje nga shejh Salih el-Feuzan:

"S'ka dyshim se disa nga ëndrrat janë të vërteta dhe shenja mahnitëse nga Allahu. Interpretimi i ëndrrave kërkon intuitë, inteligjencë dhe inspektim të gjendjeve të atij që e sheh ëndrrën. Ky është një talent të cilin Allahu ia jep kujt të dojë dhe unë nuk di për ndonjë libër të posaçme në këtë fushë. Mirëpo, Ibn ul-Kajjim (rahimehullah) dha disa deklarata të dobishme mbi këtë temë në vëllimin e parë të librit të tij *I'lam ul-Muwekki'in*"[3].

Et-Tuwejxhurij (rahimehullah) tha në librin *er-Ru'jeh*, f.169-171:

"Në shkencën e interpretimit të ëndrrave janë punuar një numër librash, siç është ai që i vishet Ibn Sirinit dhe të tjerëve. Megjithëkëtë, s'ka kurrfarë dobie në preokupimin me këto libra, sepse ato mund të ngatërrojnë e madje të shkaktojnë shqetësime dhe neveri, nëse personi sheh ëndërr të papëlqyeshme.

---

[3] *El-Munteka min Fetaua el-Feuzan*, vëll.2, f.305-306.

Ata që s'kanë dije, interpretojnë ëndrrat thjesht duke u bazuar në atë që gjendet në këto libra, ndonëse interpretimi mund të jetë krejtësisht i kundërt me interpretimin e vërtetë. Me këtë ata (pseudo-interpretuesit) dalin budallenj që flasin pa dije. Sikur çdo gjë që gjendet në këto libra të ishte e saktë dhe të vlente për krejt njerëzit, sot gjithkund do të kishte një numër të madh interpretuesish të ëndrrave!

Shkenca bazohet në ekzaminim dhe gjurmim të transmetimeve të kaluara nga dijetarët e interpretimit të ëndrrave të këtij umeti, të cilët janë të pakët. Në fakt, ata gjinden shumë rrallë mes dijetarëve, e lere më mes atyre që s'janë dijetarë. Interpretimi i ëndrrave është ndër shkencat të cilat Allahu ia qartësoi kujtdo që deshi nga robërit e Tij, siç edhe thotë Allahu, kur na informon rreth Jakubit (alejhi selam) se i kishte thënë Jusufit (alejhi selam):

> 'Kështu Zoti yt do të zgjedhë ty dhe do ta mësojë interpretimin e ëndrrave ...' (Jusuf, 6)

Dhe Allahu tha, kur njoftoi rreth Jusufit (alejhi selam) se ai u kishte thënë atyre dyve që gjendeshin në burg me të:

> 'Ai tha:'Ju s'do të merrni ushqim veçse unë do t'ju informoj rreth interpretimit të tij para se t'ju vjen ai. Kjo është nga ajo që ma mësoi Zoti im'. (Jusuf, 37)

Allahu, gjithashtu, tha, kur njoftoi rreth Jusufit (alejhi selam):

> رَبِّ قَدْ آتَيْتَنِي مِنَ الْمُلْكِ وَعَلَّمْتَنِي مِن تَأْوِيلِ الْأَحَادِيثِ
>
> *Rabbi kad atejtenij min el-mulki ue al-lemtenij min te'uili'l-ahadith*
>
> 'Zotim im, Ti me dhe pushtet dhe ma mësove interpretimin e ëndrrave'. (Jusuf, 101)

Qëllimi i *te'uili'l-ahadith* është interpretimi i ëndrrave, siç vërtetohet nga më shumë se një ajet kuranor.

El-Kurtubi tha:

> 'Ata janë pajtuar se kjo ka të bëjë me interpretimin e ëndrrave'.

El-Begaui tha:

> ‘Është quajtur *te’uil*, sepse ai interpretoi atë çfarë ishte parë në ëndërr’.

Ibn ul-Xheuzi e tha të njëjtën gjë dhe el-Kurtubi tha:

> ‘Me ‘hadith’ këtu mendohet në atë çka shohin njerëzit në ëndrra dhe ato ishin mrekulli të tij, meqë nuk gabonte në to’.

Jusufi (alejhi selam) kishte më së shumti dije rreth interpretimit të ëndrrave dhe pejgamberi jonë (salallahu alejhi ue selam) ishte sikurse ai në këtë. Po ashtu, es-Sidik (Ebu Bekri, radi Allahu anhu) ishte specializuar në interpretimin e ëndrrave. Pastaj dhe Ibn Sirini, gjithashtu, kishte zotësi në këtë fushë dhe, siç është përmendur, Se’id in el-Musejjib i afrohej në këtë shkencë”.

Për shkak të krejt kësaj, dijetarët nuk u pajtuan rreth ëndrrave që u interpretuan nga pejgamberi (salallahu alejhi ue selam) se a duhet konsideruar ato bazë të krejt ëndrrave që janë të njëjta dhe të shërbejnë si udhëzues për krejt ëndrrat, apo jo. El-Muneui (rahimehullah) tha në *Fejd ul-Kadir*, vëll.4, f.64-65:

> “Interpretimet e pejgamberit (salallahu alejhi ue selam), edhe pse janë një bazë madhështore, nuk zbatohen thjesht në të gjitha rastet tjera. Por, ai që është i shkathët në këtë art, dedukton dëshmitë bazuar në pikëpamjen e vet”[4].

Ibn Betal (rahimehullah), i cili ishte i saktë në këtë shkencë siç vërehet nga Komenti i tij të el-Buharit, tha në Komentin e tij, vëll.9, f.547-548:

> “Ajo (interpretimi i ëndrrave) është ruajtur nga pejgamberët dhe, ndonëse (interpretimet e tyre) janë bazë, nuk duhet përgjithësuar njerëzit që shohin ëndrra. Ai që ka zotësi në këtë shkencë, duhet të deduktojë bazuar në pikëpamjen e tij të shëndoshë dhe t'ia referojë atë që s’ka baze tekstuale asaj që është e ngjashme me të (*temthil*) dhe që vlerësohet me një ngjasim (*teshbih*) të saktë, dhe kjo bëhet bazë nga e cila mund të përftohet si në çështjet anësore (*furu*) të fikhut”[5].

---

[4] Dallim i theksuar me *Fet’h ul-Bari*, vëll.14, f.444; *el-Mufhim*, vëll.6, f.14-15 dhe *Kitab er-Ru’jeh*, f.48 nga el-Ghumari.

[5] Transmetuar nga el-Hafidh në *el-Fet’h ul-Bari* (Botimi *Dar ul-Fikr*), vëll.14, f.455 dhe esh-Sherkaui në *Fet’h ul-Mubdi bi’sh-Sherh Mukhteser ez-Zebidij* (Botimi *Dar ul-Ilmije*), vëll.3, f.624-625. Po ashtu, krahaso me *Umdet ul-Karij*, vëll.16, f.363-364; *Sherh el-Ubbi ala Muslim*, vëll.7, f.512 dhe *Fejd ul-Kadir*.

Për këtë arsye, pejgamberi (salallahu alejhi ue selam) e shpjegoi kosin (*leban*) në një ëndërr si dije, siç gjendet në el-Buhari (hadithi 7006 dhe 7007) dhe të tjerët[6].

Sahabët e shpjeguan kosin si simbol të *fitres* siç gjendet në *Sunen ed-Darimij,* vëll.2, f.128 dhe tek të tjerët, dhe ky është një shpjegim i mirënjohur i një grupi nga selefët. Në po të njëjtën mënyrë është transmetuar nga Ibn Shahin, nga en-Nablusi dhe të tjerët nga Ibn Sirin se tefsiri (interpretimi) i kosit është drejtësi, siguri dhe më shumë.

Krejt këto aspekte që janë përmendur për një interpretim dhe shpjegimet e shumëfishta, me sasinë e shumtë të tyre, nëse jo për tjetër, shtojnë qartësinë, dritën dhe udhëzimin[7]. Ebul-Abas el-Kerafi (rahimehullah) tha në librin e tij *el-Furuk*, vëll.4, f.423-425 (Botimi *Dar ul-Ilmije*):

> "Vërejtje: Personi duhet të dijë se kufizimet e interpretimit të ëndrrave mund të zgjerohen, të veçantat e saj të shtrihen dhe definicionet e saj të ndryshojnë, kur një person s'mund të mbështetet thjesht vetëm në thëniet e transmetuara, për shkak të hollësirave të shumta të gjendjeve të atij që sheh ëndrrën.
>
> Kjo është ndryshe nga tefsiri i Kuranit, diskutimet mbi fikhun në Libër dhe në Sunet, si dhe në shkencat tjera të cilat kanë parime të kufizuara apo gjysmë të kufizuara. Interpretimi i ëndrrave, ndërkaq, është shumë i gjerë dhe nuk ka parime (kufizuese), kështu që s'ka dëm që interpretuesi të përdorë intuitën dhe të hetojë çështjet e padukshme në parimet dhe treguesit e tij. Në këtë mënyrë, ai vlerëson çështjet dhe pothuaj kurrë nuk gabon, për shkak të fuqisë që Allahu krijoi në shpirtin e tij, e cila i jep qasjen në të padukshmen...
>
> Kushdo që s'ka fuqi në këtë pozicion, i cili është i përshtatshëm për shkencën e ëndrrave, nuk i takon t'i interpretojë ëndrrat dhe rrallëherë do të jetë i saktë në interpretimin e tij. Pra, personi i këtillë s'është i përshtatshëm të interpretojë ëndrrat.

---

[6] Ibn el-Arabi tha në *Aridat ul-Ehuadhi*, vëll.9, f.135-136:

> "Nga mënyrat me të cilat shpjegohet kosi si dije është sepse Allahu e prodhoi kosin si të mirë nga diçka që është e keqe, nga sekretimi dhe nga gjaku, i cili është si dija e cila është një dritë që Allahu e shfaq mes errësirash".

[7] Referoju *Hashijet el-Bedr ul-Munir*, f.281.

> Por, kushdo që ka fuqi në shpirtin e tij, do të sjellë dobi me interpretimin që bën. Kam parë asi që posedonin këso fuqie krahas këtyre parimeve dhe të tillët flasin me shumë gjëra mahnitëse e të çuditshme lidhur me ëndrrat delikate dhe nxjerrin prej tyre shumë gjëra dhe situata të qarta me të cilat ai informon rreth së kaluarës, së tashmes dhe së ardhmes.
>
> Një ëndërr e thjeshtë mund të përfundojë me nja njëqind rregulla mahnitëse e të çuditshme dhe deri në atë masë, saqë dikush që nuk posedon dije të një shpirti të fuqishëm do të thotë:'Kjo është prej xhinit apo prej gjërave të 'zbuluara' e të ngjashme me këto', kurse realiteti është ndryshe. Shpirti i fuqishëm e me intuitë i zbulon këto gjendje kur të përballet me ëndrrat dhe kjo s'ka të bëjë asgjë me *keshf* ('zbulimin' metafizik sufit të realiteteve shpirtërore) apo me xhin e me gjëra si këto.
>
> Unë vetë kam parë një grup të këtillë njerëzish (me intuitë shpirtërore) dhe i kam testuar, kështu që kushdo që nuk arrin një shpirt të fuqishëm e intuitiv, për të është vështirë të përfshihet në shkencën e interpretimit të ëndrrave dhe s'është e përshtatshme që thjesht të mundohesh të arrish njohuri rreth shkencës duke e mësuar atë apo duke lexuar e mësuar libra përmendsh. Nëse ti nuk ke një shpirt intuitiv e të fuqishëm, kurrë s'do të kuptosh (interpretimin e ëndrrave). Porsa të fitosh një shpirt intuitiv e të fuqishëm, do të arrish dije rreth shkencës së interpretimit të ëndrrave me mundin dhe me kontrollin më të vogël. Pra, duhet ta dish këtë detaj të saktë, sepse kjo qëndron e fshehur nga shumica e njerëzve".

Në këtë citat, gjenden çështje të çmueshme, të cilave dijetarët u kanë dhënë përparësi dhe besueshmëri. El-Hafidh ibn Rexheb (rahimehullah) i transmetoi disa fjalë të el-Kerafit në librin e tij *edh-Dhejl al Tebekat il-Henabileh*, vëll.2, f.337-338 dhe më pas erdhi në përfundim duke thënë:

> "Pashë se Ebul-Abas el-Kerafi el-Maliki shkroi disa fjalë me vend lidhur me interpretimin e ëndrrës, kështu që e pashë të arsyeshme t'i përmendja këtu".

Pastaj Ibn Rexheb transmetoi disa fjalë të el-Kerafit. Këta në vijim, po ashtu, transmetuan këto fjalë të el-Kerafit: el-Kasim bin Abdullah el-Maliki (i njohur si Ibn esh-Shat) në librin e tij *Idrar ush-Shuruk ala Enua il-Buruk*, vëll.4, f.425-426; el-Ubbij, *Sherh ala Muslim*, vëll.7, f.500

(Botimi *Dar ul-Ilmijjeh*); es-Sanusij, *Hashijet ul-Ubbij*, vëll.7, f.499-500; esh-Sherkaui, *Fet'h ul-Mubdij*, vëll.3, f.625 (*Dar ul-Ilmijjeh*). Po ashtu, shih et-Tuwejxhurij, *Kitab ur-Ru'jeh*, f.167-169.

Në këto fjalë, ka një sqarim të rëndësishëm për këdo që dëshiron të mësojë shkencën e interpretimit të ëndrrave, meqë kjo është një shkencë e cila, ndonëse fitohet, ka mundësi që ai i cili e mëson, të përfitojë dije rreth disa gjërave të fshehura e sekrete. Kjo ishte mu si në rastin kur pejgamberi (salallahu alejhi ue selam) mundohej t'ua mësonte shkencën sahabëve të tij (radi Allahu anhum). Mirëpo, shkenca përmban sekrete të pamasa siç përmendet nga el-Kerafi, kur ai përdori frazën "shpirt i fuqishëm e intuitiv".

Sepse një rob (i Allahut) mund të bekohet nga Allahu për të pasur fuqi në shpirtin e tij, gjë që i jep atij mundësi të interpretojë dhe të flasë me një autoritet të posaçëm lidhur me aspektet e fshehura të këtij arti. Kështu, ti do të shohësh personin e tillë të interpretojë ëndrra që nga mosha e re dhe të jetë i saktë në shumicën e interpretimeve dhe rrallëherë të gabojë në interpretimin e ëndrrave që i parashtrohen atij.

Për këtë arsye, Imam edh-Dhehebi tha lidhur me Ibn Sirinin, Imamin e interpretuesve të ëndrrave, se "ai pati një mbështetje hyjnore në interpretimin e ëndrrave". Kjo tregon për një shpirt të fuqishëm dhe për një bekim hyjnor, siç tha Ibn ul-Kajjim:

> "Varet nga dëlirësia e interpretuesit, nga drejtësia e tij, nga vërtetësia e tij, nga mënyrat dhe metodat e sakta. Kjo krahas dijes së bazuar, dëlirësisë së brendshme dhe ndjesisë së mbështetur nga Drita Hyjnore dhe dija e gjendjeve të krijesave si dhe format e mënyrat e tyre"[8].

Sa i përket atij që s'është pajisur me këtë bekim, ai s'do të arrijë saktësi siç arrihet nga lloji i parë. Interpretuesit e ëndrrave ndahen në tri kategori të ndryshme:

### Kategoria e parë

Këta janë të cilët u bekuan me autoritet të posaçëm dhe me Dritë Hyjnore, e cila i ndihmon kthjelltësisë së tyre dhe shpirtrat e dëlirë deri në atë masë, saqë ata e kuptojnë një shkallë apo një pjesë të pejgamberllëkut. Këto janë shkallët më të larta të interpretuesve, si

---

[8] *Eksam ul-Kur'an*, f.208.

Ebu Bekr dhe Umer (radi Allahu anhuma), Se'id bin el-Musejjib dhe Muhamed bin Sirin nga Tabi'inët, Ali bin ebi Talib el-Kerewani, Shihab ul-Abir dhe të tjerët nga dijetarët e kaluar dhe të tashmit[9].

Kjo kategori e interpretuesve rrallëherë gabon në interpretimin e ëndrrave dhe saktësitë e tyre janë më të shumta sesa gabimet e tyre; vërtet, sikur ata nuk gabojnë fare, përveç rrallëherë.

Nëse robi e njeh një person që është bekuar nga Allahu me këtë dije dhe ka arritur një status madhështor në të, atëherë kurrkush s'bën të largohet nga ai, kur të dëshirojë t'i kumtojë ëndrrat. Kjo kategori është e para që duhet t'i referohemi për interpretimin e ëndrrave.

## Kategoria e dytë

Këta janë të cilët kuptuan dhe arritën lloje të ndryshme të shkencave sheriatike, si Tefsiri, Hadithi, gjuha, literatura, të kuptuarit e fortë, njohja e gjendjeve të krijesave dhe e jetëve të tyre, dhe ata i zbatuan shkencat e tyre për të analizuar personalitetet dhe shpirtrat e shumë njerëzve. Nëpërmjet kësaj, ata iu përkushtuan hetimit dhe interpretimit të selefëve dhe metodave të interpretuesve të ëndrrave nga kategoria e parë dhe e të tjerëve deri në atë masë, saqë ishin të aftë të ofronin ngjashmëri dhe të ruanin artin e analogjisë së menduar në këtë art. Kjo i bëri ata të arrijnë një specialitet të besueshëm, i cili në shumë raste i ndihmoi për të kuptuar qëllimet e ëndrrave.

Në këtë kategori bien shumë nga dijetarët të cilët shqyrtojnë shkencën e fituar të interpretimit të ëndrrave. Alamet ibn Muflih (rahimehullah) tha në *Abad ush-Sheri'ah*, vëll.3, f.427:

> "Ëndrrat nuk duhet interpretuar, përveç nga ata që i njohin ato".

El-Hafidh ibn Haxher tha në *el-Fet'h*, vëll.14, f.471:

> "Interpretimi i ëndrrave nuk është i ligjësuar për këdo që nuk zbaton shkencën e interpretimit të ëndrrave"[10].

---

[9] Nuk dyshojmë se Ibn Kutejbe është prej tyre, meqë ai ishte prej të devotshmëve që njiheshin për *zuhd*/asketizëm dhe *wera'*/kujdes. Krejt ata që lexojnë *uasijetin*/amanetin e tij ndaj birit të tij do ta kuptojnë këtë. E të mos e përmendim nëse reflektohet mbi librin e tij *Ibaret ur-Ru'jeh*, që bazohet në një hetim të gjerë të këtij arti, parimeve të tij dhe sekreteve të tij.
[10] Kadi Ijjad, *Ikmal ul-Mu'lim*, vëll.7, f.227-228.

Imam Muhamed bin AbdulWehab (rahimehullah) tha:

> "Ëndrrat nuk duhet interpretuar, përveç nga ai që ka dije rreth tyre"[11].

Thëniet e këtilla të dijetarëve tregojnë për konsideratën e tyre ndaj çështjes së zbatimit dhe ushtrimit në rrafshin e ëndrrave. Kjo kategori interpretuesish varet nga njohuria e tyre mbi krahasimet, analogjitë dhe alegoritë, dhe, për këtë arsye, gabimet e tyre janë të më shpeshta sesa ato të kategorisë së parë, të cilët ndihmohen nga Drita Hyjnore.

Ibn ul-Kajjim (rahimehullah) përmend shumë rreth kësaj kategorie dhe metodave të tyre për të deshifruar domethëniet e menduara të ëndrrave. Ai tha në *Zad ul-Me'ad*, vëll.3, f.614-616 (Botimi *Mu'esseset ur-Risaleh*):

> "Ebul-Abas Ahmed bin AbduRrahman bin AbdulMun'im bin Ni'met ibn Surur el-Makdisi, i njohur si Shihab ul-Abir, na informoi duke thënë:'Një person më tha:
>
> - Pashë një ëndërr se po mbartja byzylyk këmbe.
> - Do të të dhëmbin këmbët -, i thashë.
>
> Dhe kështu ndodhi.
>
> Një tjetër person më tha:
>
> - Pashë në ëndërr se kisha hundën e shpuar me një unazë ari, e cila kishte një qendër të kuqe e të bukur.
> - Do të përjetosh një gjakderdhje hunde të rëndë -, i thashë.
>
> Dhe kështu ndodhi.
>
> Një tjetër person më tha:
>
> - Pashë në ëndërr se kisha disa qenë të kapur për buzën time.
> - Do të përjetosh dhimbje për të cilën do të ketë nevojë të heqësh gjak nga buza jote -, i thashë.
>
> Dhe kështu ndodhi.
>
> Një tjetër person më tha:
>
> - Pashë në ëndërr se po mbartja në dorën time një byzylyk dhe njerëzit shikonin në të.
> - Do të martohesh me një grua të mirë e fisnike -, i thashë.
>
> Them (Ibn ul-Kajjim): Ai e interpretoi byzylykun si një grua, për shkak se ishte e fshehur dhe e mbuluar nga njerëzit, dhe e përshkroi atë me mirësi, për shkak të pamjes së bukur të arit dhe shkëlqimit të tij; fisnikërinë e nxori nga forma e byzylykut. Stolit e çmuara në ëndërr për meshkujt mund të kenë një mori domethëniesh dhe mund të simbolizojnë martesën e një beqari,

[11] *Mexhmu Mu'alliat*, vëll.5, f.143.

> nga shkaku se stolitë e çmuara janë sende të martesës. Mund të simbolizojë dhe robër, të burgosur, pasuri, vajza, shërbëtorë apo pajisje, varësisht nga gjendja e atij që e sheh ëndrrën dhe asaj që ka të bëjë me të..."

Ky citat nga Imami qartë thekson varësinë në krahasime dhe ngjashmëri si dhe bërjen e analogjive mes të ngjashmeve, në mënyrë që të nxirret domethënia e menduar e tyre. Dhe kjo përveç dijeve mbi shkencat tjera...

El-Hafidh ibn Haxher es-Suhejli (rahimehullah) komentoi lidhur me thënien e pejgamberit (salallahu alejhi ue selam):

> "Pashë në ëndërr se shpata ime *Dhul-fikar* u thye dhe se kjo ishte një fatkeqësi. Dhe pashë të therej një lopë dhe kjo, po ashtu, ishte fatkeqësi"[12]:
>
> 'Lopa në interpretimin e ëndrrës do të thotë burra të armatosur që luftojnë shoqi-shoqin'".

Në *Fet'h ul-Bari*, vëll.7, f.336 dhe vëll.8, f.128, Ibn Haxher përmendi:

> "Ka dyshime rreth kësaj, meqë mbreti i Egjiptit (gjatë kohës së Jusufit, alejhi selam) pa lopët dhe Jusufi i interpretoi ato si vite. Fjala *bekrun* është barku i shqyer e i bërë copash, dhe kjo është njëra anë e interpretimit - që një domethënie e përshtatshme të përftohet nga fjala. Po ashtu, ka mundësi që të ketë edhe domethënie tjera, dhe Allahu e di më së miri".

Siç mund të shihni, ky është një shembull i të kuptuarit të tij të interpretimit të njëri-tjetrit brenda këtij lloji të *ixhtihadit* interpretues të ëndrrave, edhe pse çfarë ka thënë es-Suhejli është e fortë dhe duhet të merret në konsideratë nga interpretuesit e ëndrrave...

Ibn ul-Kajjim, gjithashtu, diskutoi[13] çështjen e ngjashmërive dhe të krahasimeve, kur interpretoi ëndrrat siç e përcolli në *I'lam ul-*

---

[12] Këtë e ka transmetuar el-Hafidh në *el-Fet'h*, vëll.7, f.336; et-Teberani e transmetoi në *el-Kebir*, vëll.11, f.311, nr.121 dhe në *el-Eusat* (Botimi *Dar ul-Ilmijje*), vëll.4, f.125, nr.5437; origjina e këtij transmetimi gjendet në *Sahih Muslim*, hadithi nr.2272, *Sunen ibn Maxheh*, hadithi nr.3921 dhe të tjerët.

[13] Më herët, përmendëm lavdërimin e shejh Feuzan të këtyre fjalëve të Ibn ul-Kajjim. Po ashtu, referoju lavdërimit të et-Tuwejxhurit në librin e tij *er-Ru'jeh*, f.162-165 të fjalëve të Ibn ul-Kajjimit. Një grup dijetarësh të vonë transmetuan fjalët e Ibn ul-Kajjim dhe lavdëruan Ibn ul-Kajimin për atë çfarë tha; dijetarët si: Abdullah el-

*Muwekki'in*, vëll.1, f.323-329, të cilin do ta transmetojmë pavarësisht gjatësisë së saj, për shkak të rëndësisë që ka. Ibn ul-Kajjim tha mbasi shqyrton gjerësisht alegoritë në Kuran[14]:

> "Këto janë disa nga krahasimet, analogjitë, ngjashmëritë, dallimet, variacionet dhe domethëniet që Kurani i përmban e të cilat kanë të bëjnë me vendimet e tyre, kur të deduktohen. Ata thonë:'Allahu parashtroi alegoritë dhe i shpjegoi nëpërmjet vendimit e legjislacionit hyjnor, gjatë fazës kur jemi zgjuar dhe në ëndrra, në mënyrë që t'i udhëzojë robërit e Tij që të kenë këtë parasysh, dhe kjo u ndihmon atyre të kalojnë nga një send deri te e ngjashmja me të si dhe deduksionet e tyre të një sendi për të ngjashmet me të".

... Më pas Ibn ul-Kajjim përmend disa fjalë shumë të dobishme, të cilat shpjegojnë parimet kryesore të interpretimit të ëndrrave:

> "Një nga parimet kryesore të interpretimit të ëndrrave është se krejt çka është kontejner për ujë simbolizon orendi, kurse krejt ajo që është kontejner për para, si kutia, çanta apo gjepi, simbolizon zemrën.
>
> Gjithçka që hyn në një tjetër send dhe përzihet me të simbolizon shoqërim, bashkëpunim apo martesë.
>
> Çdo rënie nga lart simbolizon kundërshtim, ndërsa çdo ngritje dhe lartësim është e lavdërueshme për sa kohë që nuk tejkalon çfarë është e zakonshme dhe e përshtatshme për personin.
>
> Krejt çka digjet me zjarr është e rrënuar dhe s'ka shpresë që ky send të ndreqet apo të kthehet prapë në jetë. Njësoj, krejt enët që thyhen, s'mund të zëvendësohen...
>
> Çdo shtim i lavdërueshëm në trupin e njeriut, në madhësi, në gjuhë, në penis, në mjekër apo në këmbë simbolizon një shtim të dobishëm. Megjithëkëtë, një shtim që tejkalon kufijtë është i dënueshëm, i keq dhe i turpshëm...

---

Xharullah në librin e tij *er-Ru'jeh ue ma jete'llek biha*/Ëndrrat dhe çfarë kanë të bëjnë me to, f.37; Mustafa ez-Zuhwelji, *Tefsir ul-Ehlam*, f.199 dhe Khalid el-Enberij, *Menhexh Ehl us-Sunneh fir-Ru'jeh*/Metodologjia e Pasuesve të Sunetit në interpretimin e ëndrrave, f.63-72.

[14] El-Alusi transmetoi dhe e kopjoi atë në një vëllim dhe unë kam një kopje të kësaj me dorëshkrimin e tij ashtu siç e kanë pasur edhe shumë tjerë përpara el-Alusit.

> Krejt ata që bëjnë kërkesa, japin urdhra, i rëndojnë njerëzit apo mbajnë fjalime, ndonëse nuk është e përshtatshme që këto të bëhen, simbolizon fatkeqësi në dunja, ligësi, turp dhe dëshira të ulëta...
>
> Udhëtimi nga një vend në tjetrin simbolizon kalimin nga një gjendje në gjendjen tjetër, varësisht nga gjendja e dy vendeve në të cilat kalohet..."

Pastaj Ibn ul-Kajjim përvijoi parimet nga të cilat varen disa nga ato që u përmend:

> “Në përgjithësi, alegoritë Kuranore që janë përmendur më herët, të gjitha janë parime dhe baza për shkencën e interpretimit të ëndrrave për këdo që ka zotëruar si të deduktojë prej tyre. Kushdo që e kupton Kuranin dhe e përdor atë për të interpretuar ëndrrat, do të bëjë interpretimet më të mira, meqë parimet e interpretimit të saktë të ëndrrave merren nga kamaret e Kuranit. Kështu, për shembull, një anije interpretohet si shpëtim, bazuar në thënien e Allahut:
>
>> ‘Por, Ne e shpëtuam atë dhe udhëtarët e anijes ...” (el-Ankebut, 15)
>
> ... guri simbolizon fortësinë e zemrës ... ngrënia e mishit të njeriut simbolizon përgojimin e personit ... litari interpretohet si besë, si e vërteta dhe si mbështetje ... perimet e gjelbra, qepa, hudhra për atë që i sheh t’i marrë në ëndërr tregon për marrjen një sendi më të ulët në këmbim të një sendi më të mirë, qoftë kjo para, furnizim, dije, grua apo shtëpi. Sëmundja simbolizon *nifak*, dyshim, dëshirë dhe shfaqje sa për sy e faqe. Një bebe interpretohet si armik, bazuar në atë që thotë Allahu:
>
>> ‘Dhe familja e Faraonit e morën (Musën nga lumi, kur ishte foshnje), në mënyrë që ai të bëhej një armik dhe një ankth i tyre’ (el-Kasas, 8)...

Pastaj Ibn ul-Kajjim tha mbas kësaj:

> “Kështu, ëndrra është alegori e parashtruar (personit) nga një engjëll, të cilin Allahu e ka bërë përgjegjës për ëndrrat, në mënyrë që, ai që e sheh, të mund të deduktojë krahasimet nga alegoritë dhe të interpretojë bazuar në ngjashmëri...”

El-Khalil bin Shahin (rahimehullah) tha në *Mukkadimet ul-Isharet fi Ilm il-Ibarat*, f.3-4:

> “Interpretuesi i ëndrrave duhet të jetë person me përvojë, i mprehtë, i sinqertë në të folur, bamirës dhe i njohur për devotshmëri, në mënyrë që ajo çfarë interpreton të mos refuzohet. Për këtë arsye, Jusufit (alejhi selam) i qe referuar si es-Siddik. Interpretuesi i ëndrrave, po ashtu, duhet të njohë parimet e interpretimit të ëndrrave dhe të bëjë dallim mes njerëzve, varësisht nga gjendjet e tyre, pozitat si dhe asaj që është e rëndësishëm për ta. Një interpretues ëndrrash nuk duhet t'i barazojë njerëzit në atë çfarë shohin ata. Interpretuesi i ëndrrave në interpretimet e tija duhet të ketë parasysh ajetet Kuranore, tefsiret, hadithet dhe pikëpamjet e dijetarëve të përmendura në librat e mëhershëm ashtu siç i sheh ato. Ai, gjithashtu, duhet të ketë parasysh formulimet e kthjellëta që u shfaqen njerëzve, krahas pasjes së dijes mbi atë që është transmetuar nga shkrimtarët, poetët dhe nga të tjerët".

En-Nablusij në *Te'tir ul-Enam*, f.8:

> "Interpretuesit e ëndrrave kanë shumë mënyra të nxjerrjes së interpretimeve dhe, për këtë shkak, shkenca nuk është e kufizuar, por ajo pranon interpretime shtesë, duke pasur në konsideratë dijen e interpretuesit, mendjemprehtësinë, fenë dhe bekimet në këtë shkencë. Allahu e udhëzon kë të dojë në Rrugën e Drejtë".

Ju do të gjeni mes interpretuesve të ëndrrave ata që varen nga një art i veçantë në interpretimin e ëndrrave dhe të cilës i përmbahen me përpikëri, siç gjendet në transmetimin e Ebu Tahir bin el-Ghifari (rahimehullah), kur tha:

> "Ibn Nebhan thirri Ebul-Husejn bin el-Bewabin dhe, kur ai mbërriti, Ibn Nebhan i tha:
>
> - Pashë një ëndërr e cila dua të më interpretohet.
> - Medhhebi im në interpretimin e ëndrrave bazohet në Kuran -, tha Ibn el-Bewab.
> - Më vjen mirë për këtë -, ia ktheu Ibn Nebhan. Pastaj, Ibn Nebhan vazhdoi:'Pashë sikur dielli dhe hëna qenë bërë bashkë dhe të dyja ranë në krahun tim'.
>
> Ibn Nebhan ishte i gëzuar me këtë ashtu siç e mendonte ai, duke mos ditur interpretimin e saktë të saj se kjo simbolizonte

bashkimin e mbretit me ministrin. Ibn el-Bewab i tha atij:'Allahu thotë:

> 'Dhe dielli e hëna bëhen bashkë. Në atë ditë, njeriu do të thotë:'Nga të iket?' Jo! S'ka ikje'. (el-Kijame, 9-11)

Ibn el-Bewab i përmendi këto tri ajete dhe fytyra e Ibn Nebhan ndryshoi, dhe ai u çua dhe shkoi në dhomën e gruas. Pastaj Ibn el-Bewab u çua dhe shkoi në shtëpi. Tri ditë më vonë, Ibn Nebhan u zhvendos në Wasit ndërsa ishte në një gjendje të rëndë dhe aty u vra".

Shikoni thënien e tij "Medhhebi im në interpretimin e ëndrrave bazohet në Kuran", për shkak të njohjes së thellë të Kuranit nga ana e tij, studimit të gjerë të tij dhe të mësuarit përmendsh të tij si dhe saktësisë në këtë. Kështu, ai konsideronte se s'ka ndonjë ëndërr që i parashtrohej veçse kishte bazë për të në Kuranin Emërmadh. Ibn el-Bewab nuk e la interpretimin nëpërmjet Kuranit për diçka tjetër. Edhe pse kjo mund të jetë paksa e ngurtë dhe e shtangët, kjo e detyroi atë t'i linte interpretimet e ëndrrave tjera (të cilat qenë interpretuar nëpërmjet shkencave dhe arteve tjera).

### Kategorie e tretë

Këta janë të cilët identifikohen me interpretimin e ëndrrave dhe mbështeten në fjalorët e ëndrrave, të cilët janë punuar nga dijetarë të së kaluarës dhe të tashmes. Këta njerëz s'kanë dije mbi parimet e detajuara (të interpretimit të ëndrrave) dhe prej këtu do të shohësh se ata bëjnë më shumë dëm sesa që sjellin dobi. Do të ishte më mirë për ta të thoshin atë çfarë qe thënë nga robërit e mbretit të Egjiptit, kur thanë:

> "... dhe ne nuk dimë t'i interpretojmë ëndrrat".

Dijetarët kanë tërhequr vëmendjen për rrezikun e kësaj shkence dhe fisnikërinë e saj dhe se kurrkush nuk guxon të zhytet në të pa iu përmbajtur parimeve të saj. Ibn Kutejbeh thotë në librin e tij *Ibaret ur-Ru'jeh* (f.72):

> "Në krejt shkencat në të cilat zhyten njerëzit si dhe në urtësitë e ndryshme që ata zbatojnë s'ka asnjë më të turbullt, më delikate, më madhështore, më fisnike, më të vështirë dhe më problematike sesa

ëndrrat. Kjo sepse kjo është një lloj shpalljeje dhe një hise e pejgamberllëkut".